# Komenti i ajetit: “Kur robërit e Mi të pyesin për Mua ..”

﴿ القاعدة الخامسة والثلاثون: وَإِذَا سَأَلَكَ عِبَادِي عَنِّي فَإِنِّي قَرِيبٌ ﴾

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Umer b. Abdil-lah El Mukbil

**Përktheu :** Driton Lekaj

2010 - 1431

islamhouse.com

# ﴿ القاعدة الخامسة والثلاثون: وَإِذَا سَأَلَكَ عِبَادِي عَنِّي فَإِنِّي قَرِيبٌ ﴾

« باللغة الألبانية »

عمر بن عبد الله المقبل

ترجمة: دريتون ليكاي

2010 - 1431

islamhouse.com

## Rregulla e tridhjetë e shtatë:

*"Kur të pyesin ty robërit e Mi për Mua ..."*

Falënderimi i takon Allahut, Zotit të botëve. Lavdërimi, shpëtimi dhe begatia qofshin për të Dërguarin, udhëheqësin dhe zotëriun tonë - Muhamed b. Abdil-lah - si dhe për shokët e tij dhe ata që i pasojnë ata me të mirë deri në Ditën e Gjykimit, e më pas:

Takimi jonë ripërtërihet me një rregull kuranore që ka të bëjë me një adhurim prej adhurimeve më madhështore, e që është adhurimi i lutjes (duasë). Kjo rregull kuranore është në të cilën udhëzon fjala e Allahut të lartësuar: *"E kur robërit e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet, pra për të qenë ata drejt të udhëzuar, le të më përgjigjen ata Mua dhe le të më besojnë Mua."* (El Bekare: 186)

Kjo rregull, e cila ka të bëjë me duanë, vjen pas disa ajeteve të agjërimit, kështu që eja – o ti lexues i respektuar – që të ndalemi te disa nga udhëzimet e kësaj rregulle kuranore:

1. *Kurani ngërthen katërmbëdhjetë pyetje*, që të gjitha fillojnë me: *(Të pyesin ty)* e pastaj vjen përgjigja me: *(Thuaj)* përveç në një ajet të vetëm *(Atëherë, thuaj)* e që gjendet në kapinën Taha, përjashtim bën vetëm në këtë rast të vetëm ku ajeti fillon me një fjali kushtimore: (*E kur robërit e Mi të pyesin ty për Mua*) ndërsa përgjigja e kushtëzimit ka ardhur pa përdorimin e foljes: (*Thuaj*) por, është thënë: (*Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet*). Sikur kjo ndërprerje edhe pse e shkurtë (*Thuaj*), sikurse e zgjatë afërsinë mes atij që lutet dhe Zotit të tij, për këtë përgjigja ka ardhur pa ndërmjetësim (*Unë jam afër*). Kjo për të tërhequr vërejtjen rreth afërsisë së skajshme të robit ndaj Zotit të tij kur është në pozitën e duasë! Kjo që u tha është mënyra më e mirë për të arsyetuar përgjigjen në pyetjen e cekur në shkakun e zbritjes – nëse është i saktë – ku Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) është pyetur: *"A është afër Zoti ynë e t'i lutemi më zë të ulët apo është larg e ta thërrasim atë?".*

2. *Medito në fjalëne Allahut:* (*Robërit e Mi*) sa përmban kjo fjalë mëshirë ndaj robërve, kur e vëren se këtë shprehje ia ka bashkëngjitur Vetes së Tij të lartë – qoftë i lartësuar dhe i falënderuar –atëherë, ku janë ata që luten? Ku janë ata që i trokasin dyert e mirësisë së Tij?!

3. *"Unë jam afër":* kjo përmban pohimin e afërsisë ndaj robërve të Tij, qoftë i lartësuar. Kjo afërsi është e veçantë për atë që e adhuron dhe e thërret. E kjo – pasha Allahun – është prej shkaqeve kryesore që e shtyjnë myslimanin të jetë aktiv në lutjen e Zotit të tij.

4. *Fjala e Tij: "I përgjigjem"* sinjalizon në fuqinë e Allahut dhe përsosmërinë e dëgjimit të Tij, e në këtë nuk ka mundësi askush përveç Atij qoftë i lartësuar!

*O ju vëllezër:* Në të vërtetë çdo mbret nga mbretërit e kësaj bote – e Allahut i takon shembulli më i mirë – sado që i është dhënë fuqi dhe sundim nuk ka mundësi të zbatoj çdo gjë që kërkohet prej tij, ngase ai është një krijesë e paaftë. Ai nuk ka mundësi ta largoj nga vetja e tij sëmundjen dhe vdekjen, e lëre më të tjerat. Qoftë i madhëruar Allahu, i Cili është i Fuqishmi, Krenari, Mëshiruesi dhe i Gjithëmëshirshmi.

5. *Fjala e Tij: "Kur t'më lutet"* aludon se prej kushteve të pranimit të lutjes është që lutësi të jetë i vëmendshëm kur e lut Zotin e tij dhe i sinqertë në thirrjen drejtuar Atij. Ai duhet të jetë i sinqertë dhe të ndjejë në veten e tij nevojën për Zotin, gjithashtu të ndjejë në veten e tij fisnikërinë e Allahut dhe bujarinë e Tij.[1]

6. *E prej udhëzimeve të kësaj rregulle dhe sinjaleve të saj:* Se Allahu i lartësuar i përgjigjet thirrjes së lutësit kur i lutet. Por, kjo nuk dikton që t'i pëgjigjet kërkesës së tij, ngase Allahu i lartësuar ndoshta e vonon përgjigjen e kërkesës që lutësi ta shtojë afërsinë ndaj Allahut dhe ngulmin e tij gjatë lutjes, e kësisoj i forcohet besimi dhe i shtohet shpërblimi, apo i deponohet atij për në ditën e gjykimit ose i largohet përmes duasë një e keqe që për lutësin do të ishte më e dobishme. E kjo ndoshta është fshehtësia – e Allahu e

[1] Shiko: Mefatihul Gajb: 5/84 dhe Tefsirul Kuranil Adhim lil Uthejmin: 1/345.

dinë më së miri – në fjalën e Allahut të lartësuar: (*i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet*)[2]

O ju lexues të ndershëm:

**7.** Kurora e këtyre dobive që lidhen me këtë rregull prej rregullave të adhurimit: (*E kur robërit e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet*) është se ti e vëren një të fshehtë nga fshehtësitë e madhështisë së kësaj feje, e që është Teuhidi (njësimi i Allahut në adhurim). Ja ky është Zoti yt, o besimtar – i cili është Mbret i Mbretërve, Sunduesi dhe Tirani, mbretërisë së të cilit nuk i afrohet ndonjë mbret, e as sundimit të Tij ndonjë sundimtar. Ti kur dëshiron t'i lutesh Atij nuk ke nevojë për orar të takimit, as për leje e as diçka tjetër të ngjashme por, vetëm të ngrisësh duart lart, me një zemër të sinqertë dhe të kërkosh nevojën tënde. Bekr b. Abdil-lah El Muzenijj – një nga tabiinët më të njohur – ka thënë: *"Kush është si ti o biri i Ademit! Është hequr pengesa mes teje dhe portës, mund të hysh te Zoti yt kur të duash dhe mes teje e Atij nuk ka as pengesë e as përkthyes."*[3] Ah, çfarë begatie të cilës nuk ia dinë vlerën përpos një njeriu të suksseshëm dhe përpos atij që e sheh atë që kanë rënë shumë muslimanë injorantë prej lutjes drejtuar njerëzve të mirë dhe evlijave (të vdekur) apo paragjykimi i tyre se lutja nuk pranohet vetëm se nëpërmjet filan veliut apo filan zotëriut!!

Vëllezër të nderuar:

Nëse është bërë i qartë ndikimi i kësaj rregulle: "*E kur robërit e Mi të pyesin ty për Mua, Unë jam afër, i përgjigjem lutjes kur lutësi më lutet*" atëherë, do të kuptojmë se privimi i vërtetë për robin është kur të privohet nga trokitja e derës apo vetja e tij e bën ta harroj këtë rrugë të madhe! Sikur që ka thënë Ebu Hazim: *"Që unë*

---

[2] Tefsirul Kuranil Adhim lil Uthejmin: 1/345.

[3] Hiljetul Evlija: 2/229.

*të privohem nga lutja (duaja) më frikëson më tepër se sa të privohem nga përgjigja."*[4]

Ibn Kajjimi – Allahu e mëshiroftë – thotë: *"Ata që njohin Allahun janë të një mendimi se suksesi prej Allahut (teufiku) nënkupton që Allahu të mos të lerë të mbështetur në veten tënde. E nëse te çdo e mirë bazë për të është suksesi (teufiku) e ai është në dorën e Allahut e jo të robit, atëherë çelësi i tij është lutja, shprehja e nevojës, të drejtuarit e sinqertë, shpresa, dhe frikërespekti ndaj Tij. Kurdo që ia jep njeriut këtë çelës veçse ka dëshiruar që t'ia hap derën dhe kurdo që e ka devijuar nga çelësi mbetet dera e së mirës vetëm një dëshirë e paarritshme. Udhëheqësi i besimtarëve, Umer b. Hattabi (Allahu qoftë i kënaqur me të) ka thënë: " Unë nuk e bartë shqetësimin e përgjigjes, por e barti shqetësimin e lutjes, e nëse frymëzohem për lutje, atëherë përgjigja vjen me të."*

E në ç'masë e ka robi nijetin, vullnetin, dëshirën dhe synimin në po aq masë edhe vjen suksesi prej të Lartësuarit dhe ndihma e Tij. Ndihma e Allahut zbret mbi robërit e Tij sipas vullnetit, përqëndrimit, shpresës dhe frikës, e edhe anashkalimi përballet me të kundërtën, ... E nuk i kanë ndodhur fatkeqësitë dikujt veçse e ka humbur falënderimin dhe ka lënë anash lutjes shprehjen e nevojës për Allahun dhe lutjen dhe nuk ka triumfuar ai që ka triumfuar – me vullnetin dhe ndihmën e Allahut – veçse për atë që ka qenë falënderues dhe i sinqertë në shprehjen e nevojës dhe lutjen e tij."[5]

E prej domethënieve të rëndësishme të cilat duhet t'i kujtojë njeriu – kur është në pozitën e lutjes – është ajo që ka aluduar në të Imam Ebu Sulejman El Hattabiu – kur ka folur për urtësinë e ligjshmërisë së lutjes – dhe ka thënë: *"Allahu – i lartësuar – ka gjykuar që robi të jetë i sprovuar dhe i obliguar, i varur mes shpresës dhe frikës – të cilat janë dy shkallët e adhurimit – që përmes tyre të nxjerr obligimet e përcaktuara për të, e të cilat janë veçori e çdo njeriu dhe përcaktim i çdokujt që është nën përkujdesje dhe është i sunduar."*[6]

---

[4] Hiljetul Evlija: 3/241 dhe 7/288.

[5] El Fevaid: 181

[6] She'nud Dua: 9 - 10.

*O ti lexues i mençur:*

*Prej udhëzimeve të kësaj rregulle – e që lidhet me kontekstin e saj - :* Preferimi i duasë para iftarit në Ramazan dhe jashtë tij. E në këtë aludon udhëzimi kuranor dhe vepra e gjeneratave të para. Në traditën pejgamberike janë transmetuar hadithe të cilat nuk shpëtojnë pa ndonjë kritikë (në aspektin e transmetimit) por, ti po e sheh se udhëzimi kuranor i mbështet ato. E argumenti nga ajeti për këtë kuptim është se: Allahu i lartësuar e ka përmendur këtë ajet – ajetin e duasë – menjëherë pas ajeteve të agjërimit dhe para ajetit që i lejon marrëdhëniet intime gjatë natës së ditës së agjërimit. Ibn Kethiri ka thënë: *"E në përmendjen e këtij ajeti që të motivon për lutje mes ajeteve që kanë të bëjnë me dispozitat e agjërimit, udhëzohet njeriu që të angazhohet në lutje kur të plotësohet muaji i agjërimit, bile para çdo iftari."*[7]

Sa i bukur që është robi kur e shfaq varfërinë dhe nënshtrimin e tij përmes lutjes drejtuar Zotit të tij si dhe përuljes para Krijuesit dhe Furnizuesit të tij. Atij që e ka në dorë ballin e tij! E sa i lumtur është robi kur hulumton për kohët e përgjigjes që t'i lutet me përulje (t'i pëshpëritë) Zotit të tij dhe i kërkon prej mirësisë së Tij të gjerë, nga të mirat e kësaj dhe botës tjetër!

E lusim Allahun që të na furnizoj me kthimin e sinqertë tek Ai, me lutjen me përulje të plotë para Tij dhe të na jep fuqinë e të mbështeturit në Të. Gjithashtu të mos i humbasë shpresat e tona në Të dhe të mos na kthejë duarthatë për shkak të mëkateve dhe mangësive tona.

[7] Tefsir Ibn Kethir: 1/273.